# ﴿ شهر رمضان – شهر التوبة ﴾

« باللغة الألبانية »

عائض القرني

ترجمة: بكر حليمي

مراجعة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

alënderimi i takon All-llahut, Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Cilin e udhëzon All-llahu s'ka kush e lajthitë dhe cilin e lajthitë s'ka kush e përudhë. Paqa dhe bekimi i All-llahut qofshin mbi Muhammedin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], familjen, shokët dhe gjithë ata që e pasonjë në mënyrë më të mirë deri në Ditën e Kijametit.

Gjëja që më së shumti i bën dobi besimtarit në këtë muaj është teubeja (pendimi) dhe kthimi te Krijuesi i vet, llogaritja a vetvetes dhe kontrolli i së kaluarës së tij. Dera e teubes është e hapur, dhuratat e Zotit tënd pandalë të vijnë, mirëpo ku është penduesi dhe ia që kërkon falje?!

All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

***“Thuaj: “O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së All-llahut, pse All-llahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!”.***

(Ez-Zumer: 53).

Ky muaj është muaj i teubes dhe faljes, koha më e shtrenjtë se çdo gjë që është e shtrenjtë, më e çmuar se çdo gjë që është e çmuar. Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] thotë:

*“All-llahu e shtrinë dorën gjatë natës që të pendohet ai që ka bërë mëkate gjatë ditës dhe e shtrinë Dorën gjatë ditës që të pendohet ai që ka bërë mëkate gjatë natës. Kjo vazhdon derisa të del dielli nga perëndimi”.* (Muslimi).

Ne kemi shumë gabime, mirëpo Falja e Tij është edhe më e madhe, kemi shumë mëkate, mirëpo Mëshira e Tij është edhe ma e madhe. Ai vazhdmisht na jep, kurse ne vazhdmisht bëjmë mëkate. Edhe pse mëkatet tona s’kanë të ndalur, dhuratat e All-llahut poashtu nuk kanë të ndalur.

***“Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë*** (mëkat) ***të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetes së tyre, e përmendin All-llahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i falë mëkatet përveç All-llahut? - dhe që duke ditur, nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar*** (në të keqen)***”.***

(Ali Imran: 135)

Nuk vazhdojnë edhe më tej në mëkate, në gabime dhe vepra të këqia. Nëse gabojnë pendohen, nëse rëshqasin kërkojnë falje, kurse All-llahu ua falë.

Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] thotë:

*“Vaj për atë njeri që e takon muajin Ramazan dhe nuk i falen mëkatet”.* (hadithi është sahih, Tirmidhiu dhe të tjerët).

Pra, është shansë që nuk përsëritet, rrallëherë kthehet, për këtë duhet të jemi të kujdesshëm dhe të veprojmë vepra të mira. Ky muaj t’i shlyen mëkatet e tërë vitit që i ke bërë, nëse jemi të sinqertë me All-llahun në këtë muaj dhe nëse i largohemi mëkateve të mëdha. Të gjitha mangësitë që i kemi pasur gjatë tërë vitit, të gjitha dobësitë përmirësohen në këtë muaj. Na tregon Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] në hadith Kudsi se All-llahu ka thënë:

*“Robët e Mi! Ju bëni mëkate gjatë ditës dhe natës, kurse Unë i fali të gjitha mëkatet, kërkoni falje prej Meje që tua fali”*. (Muslimi)

Nga natyra jonë, ne jemi mëkatarë, mirëpo disa prej neve pendohen dhe kërkojnë falje nga All-llahu, kurse disa të tjerë insistojnë në mëkate dhe tregohen kryelartë. Ky njeri është duke u larguar nga rruga e udhëzimit .

O i Mëshirshëm, pendohem te Ti nga gabimet që i ka bërë shpirti im, mëkatet e mia janë shtuar shumë, ankohem te Ti nga mëkatet dhe turpin që jam duke i bërë.

Tregon Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] se All-llahu [subhanehu ve teala] ka thënë:

*“Biri i Ademit, çdo herë që më lutesh dhe më shpreson, Unë t’i fali të gjitha mëkatet që i bën”.* (hadithi sahih, Tirmidhiu).

O agjërues, ky muaj është shansë e jona për pendim, këto ditë janë prehu ynë, andaj duhet shfrytëzuar maksimalisht.

Nxito të pendohesh para se të vjen shpirti për të dalur, asnjë mëkat mos e nënçmo, sepse veprat vlerësohen sipas fundit. Vitin e kaluar kanë agjëruar shumë njerëz me ne, mirëpo pastaj kanë shkuar te Zoti i tyre i Vërtetë, të Cilit i takon gjykimi dhe Ai është llogaritësi më i shpejtë. Ata kanë shkuar me veprat e tyre dhe i kanë lënë pas vehtes gjurmët e tyre.

Vaj për ne! Çka do të përgjigjemi dhe çka do të themi në atë ditë të vështirë. All-llahut i ankohemi për ngurtësinë e

zemrave tona. Për çdo ditë këshilluesi i vdekjes na troket në derë.

Prej shenjave të pranimit të agjëruesve është vërtetësia në teube, vendosshmëria për moskthim dhe keqardhja për mëkatin që ke bërë. All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

***"Ai është që pranon pendimin e robërve të vet dhe shlyen të këqiat dhe e di çka punoni".***

(Esh-Shura: 25)

Kurse Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] thotë:

*"Pasha Ate në Dorë të të Cilit është jeta ime, nëse nuk bëni mëkat, All-llahu do të sjell njerëz që bëjnë mëkat dhe kërkojnë falje prej All-llahut për këto mëkate, e All-llahu ua falë".* (Buhariu dhe Muslimi).

Kur ka mundësi të pendohet ai, përveç se në këtë muaj?!

Kur kthehet te All-llahu ai njeri që nuk i kthehet All-llahut në këtë muaj?!

Disa agjërues sillen mirë dhe veprojnë vepra të mira në këtë muaj, mirëpo kur kalon ky muaj dhe përfundon agjërimi, ata përsëri i kthehen gjendjes së mëparshme duke e prishur atë që e ka rregulluar në këtë muaj dhe duke e pakësuar atë që e ka fituar në këtë muaj. Jeta e këtij njeriu kalon në ndërtim dhe rrënim. All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

***"Mos u bëni si ajo që e prish tjerrin e saj pasi të ketë dredhur fort…".***

(En-Nahl: 92).

Shumica e të parëve tanë kur kalonte muaji i Ramazanit qanin nga ky shkak, u vinte keq nga ndarjen nga ky muaj, nga shkaku i mirësisë së tyre të madhe, pastërtisë dhe ndriçimit së zemrave të tyre.

All-llahu ynë na jep sukses në ate që u ke dhënë sukses robërve Tu të mirë dhe na udhëzo në rrugë të drejtë!

*Marrë nga:*
*"Durusus-Sijami fi Ramdani".*
*Aid Karni.*
*Përktheu:* Bekir Halimi

*Pasi të lexoni këtë broshurë, bëni vepër të mirë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njejtën.Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete Kur'an, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toilet si dhe në vende të ngjashme.*

*On-line* versionin e këtij teksti mund ta gjeni në:
http://www.albislam.com/

Boton:
Shoqata Qytetare
*Klubi Studentor*
Rr. Stiv Naumov 7 / 18
Tel. ++389 (02) 223-654
1000, Shkup




بسم الله الرحمن الرحيم

**Në emër të All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

# Muaji i RAMAZANIT muaj i pendimit